

[redacted]



## Ramiz Lladrovci's post



**Ramiz Lladrovci**
17 May 2018 ·



Ashtu siç jam zotuar, sot e kam deponuar dhe protokolluar padinë ndaj Milaim Zekës, për shpifje dhe fyerje, në Gjykatën Themelore në Prishtinë.

Pres, sa më shpejt, të sqarohet para gjyqit gjithçka!

GJYKATA THEMELORE
OSNOVNI SUD
PRISHTINË PRIŠTINA
2018 MAY 17 PM 1:04
3
NR.SHKR. BR.SPISA

**GJYKATËS THEMELORE NË PRISHTINË**
**Departamenti i Përgjithshëm**
**Divizioni Civil**

**PADITËSI:** Ramiz Lladrovc, Kryetari i Komunës së Drenasit, me vendbanim në fshatin Gllanasellë, Komuna e Drenasit.

**I PADITURI:** Milaim Zeka nga fshati Abri e Ulët, Komuna e Skenderajt, me vendqëndrim në Prishtinë, Deputet në Parlamentin e Republikës së Kosovës.

**Baza Juridike:** Ligji civil kundër shpifjes dhe fyerjes nr. 02/L-65.

**P A D I**
( Kundër shpifjes dhe fyerjes )

**Objekti i kontestit: Dëmshpërblimi**
**Vlera e Kontestit 100.000,00 €**

Me datën 16.05.2018 i padituri në emisionin "Debat Plus" në Tv Dukagjini, i transmetuar drejtpërdrejt në ora 20:45, nder te tjera në minutën 20:00 thotë: "***Ramiz Lladrovci është propozua për kandidat për kryetar në Drenas, përmes shantazheve të cilat ja ka ba drejtpërdrejt Presidentit Thaçi, ekzistojnë 3 letra me nënshkrimin e Ramiz Lladrovcit të vitit 2003, ku Ramiz Lladrovci e akuzon Presidentin Thaçi për vrasjen e Behajdin Allaqit,***" i cili shkrime është publikuar edhe youtube: https://www.youtube.com/watch?v=wpz3YR4Z6bU

**PROVË:**
Incizimi i transmetuar në Tv Dukagjini me datën 16.05.2015, në ora 20:45, si dhe publikimi në youtube https://www.youtube.com/watch?v=wpz3YR4Z6bU

[redacted]